## DUAJA (LUTJA)



**Duaja është ibadet:**

Duaja (دعاء) është prej llojeve më të rëndësishme të ibadetit, sepse i Dërguari i Allahut, Muhamedi ﷺ ka thënë: “Duaja është vetë ibadeti.”[1]

Po ashtu, Allahu i Madhërishëm thotë:

﴿ وَأَنَّ ٱلۡمَسَٰجِدَ لِلَّهِ فَلَا تَدۡعُواْ مَعَ ٱللَّهِ أَحَدٗا ١٨ ﴾

**《Xhamitë i janë kushtuar vetëm Allahut, prandaj mos iu lutni askujt, krahas Allahut!》[2]**

**Llojet e duasë:**

**1. Dua që është ibadet (دعاء عبادة):**

Me këtë nënkuptojmë çdo vepër me të cilën e adhuron njeriu Zotin e vet.
Këtu bëjnë pjesë: namazi, haxhi, sadakaja (lëmosha), agjërimi etj.

Cili është shkaku i emërtimit të këtyre veprave dua?
Këto vepra janë quajtur dua, sepse në to ekziston kuptimi i kërkesës, ngaqë kur i bën njeriu këto vepra sikur kërkon nga Allahu ta mëshirojë dhe ta fusë në Xhenet për shkak të tyre.

**2. Dua që është kërkesë (دعاء مسألة):**

Kjo është kur duaja përmban në vete kërkesë.
Shembull: Thëniet “o Allah më mëshiro” dhe “o Zoti im, më fal”.

**Duaja që i bëhet dikujt tjetër pos Allahut:**

Duaja është ibadet, prandaj kushdo që ia drejton atë dikujt tjetër përveç Allahut është politeist, jobesimtar.

---

[1] Tirmidhiu.

[2] Sureja el-xhin, 18.

Argument për këtë është thënia e Allahut:

﴿ وَمَن يَدۡعُ مَعَ ٱللَّهِ إِلَٰهًا ءَاخَرَ لَا بُرۡهَٰنَ لَهُۥ بِهِۦ فَإِنَّمَا حِسَابُهُۥ عِندَ رَبِّهِۦٓۚ إِنَّهُۥ لَا يُفۡلِحُ ٱلۡكَٰفِرُونَ ١١٧ ﴾

**﴾Ai që pos Allahut, adhuron zot tjetër, duke mos pasur kurrfarë prove për këtë, me siguri do të japë llogari vetëm te Zoti i tij. Me të vërtetë, nuk ka shpëtim për mohuesit.﴿**[3]

[3] Sureja el-muminunë, 117.

